# Porosi të zgjedhura të brezave të parë të Islamit drejtuar rinisë

Dr. AbduRrezzak ibn AbdulMuhsin El BEDR

Përktheu nga gjuha arabe:
Petrit Perçuku

# HYRJE

## Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshiruesit

Çdo lavd dhe falënderim i përket Allahut, Zotit të botëve. Dëshmoj se nuk ka të adhuruar të vërtetë përveç Allahut, Një dhe i pashoq, dhe dëshmoj se Muhamedi është rob dhe i dërguar i Tij. Salatet dhe selamet e Allahut qofshin për të, për familjen dhe mbarë shokët e tij!

Pa dyshim që periudha e rinisë është një pjesë shumë e rëndësishme në jetën e njeriut, ngaqë ajo është periudha e fuqisë dhe gjallërisë, dhe ai ka gjymtyrë të forta dhe shqisa të shëndetshme, e kur të plaket i dobësohet fuqia dhe këto shqisa.

Feja Islame i ka kushtuar vëmendje dhe kujdes të madh e të veçantë kësaj pjese të jetës. Tekstet fetare e theksojnë vlerën dhe rëndësinë e madhe të saj. I Dërguari ynë sal-lAllahu alejhi ue sel-lem ka nxitur që ta shfrytëzojmë sa më shumë këtë fazë të jetës dhe të kemi kujdes nga shpërdorimi i saj. Ibn Abbasi radijAllahu anhuma tregon se i Dërguari i Allahut sal-lAllahu alejhi ue sel-lem i tha një njeriu duke e këshilluar: "*Shfrytëzo pesë gjëra, para se të vijnë pesë të tjera: rininë tënde para pleqërisë, shëndetin para se të sëmuresh, pasurinë para se të varfërohesh, kohën e lirë para se të angazhohesh dhe jetën tënde para se të vdesësh.*"[1] Faza e rinisë futet në përgjithësimin e fjalisë: *"(shfrytëzo) jetën tënde para se të vdesësh"*, mirëpo i Dërguari sal-lAllahu alejhi ue sel-lem e veçoi për shkak të rëndësisë dhe vlerës së madhe të saj. Andaj, duhet të tregohemi të vëmendshëm e të zgjuar dhe jo të shkujdesur ndaj saj. Ibn Mes'udi transmeton se i

[1] Hakimi te "El Mustedrek", nr. 7846, i cili dhe e saktëson. Me të pajtohet edhe Dhehebiu. Po ashtu hadithin e saktëson edhe Imam Albani te "Sahih el Xhami" (1077).

Dërguari sal-lAllahu alejhi ue sel-lem ka thënë: "*Këmbët e birit të Ademit nuk do të lëvizin nga qëndrimi para Zotit të tij në ditën e Kiametit, derisa të pyetet për pesë gjëra: për jetën e tij se si e ka kaluar, për rininë e tij se si e ka shfrytëzuar, për pasurinë e tij se si e ka fituar dhe si e ka shpenzuar dhe për dijen e tij se çfarë ka vepruar me atë që e ka ditur.*"[2]

Nga kjo mësojmë se, i Dërguari sal-lAllahu alejhi ue sel-lem tregoi se në Ditën e Kiametit njeriut do t'i bëhen dy pyetje lidhur me jetën e tij:

-E para: për jetën në përgjithësi, prej fillimit e deri në fund.

-E dyta: për rininë e tij në veçanti; edhe pse kur njeriu pyetet për jetën, aty futet edhe periudha e rinisë, megjithatë, në Ditën e Kiametit do të pyetet për të me një pyetje të veçantë.

Për këtë arsye, i riu duhet të ketë mendjen te rëndësia e kësaj faze të jetës, dhe vazhdimisht t'ia kujtojë vetes se Zoti i tij do ta pyesë në Ditën e Kiametit se çfarë ka vepruar gjatë saj. E po ashtu do të pyetet edhe për veprat që i ka bërë gjatë tërë jetës, ku përfshihet edhe faza e rinisë, ngaqë ajo është periudha e fuqisë dhe gjallërisë siç përmendëm. Andaj, i Dërguari sal-lAllahu alejhi ue sel-lem e nxiti rininë- siç u pa në hadithin e lartcekur- që ta shfrytëzojnë shumë këtë periudhë të jetës.

Po ashtu, ai sal-lAllahu alejhi ue sel-lem nxiti njerëzit e dijes dhe ata që merren me edukimin, davetin dhe mësimin e të tjerëve, që të kujdesen për të rinjtë, ngaqë i riu ka nevojë për përkujdesje, sjellje të mirë e të butë, shfaqje të dashurisë për të, si dhe t'i bëhen të dashura veprat e mira dhe njerëzit e mirë, në mënyrë që të mos e bëjnë për vete pasuesit e të kotës dhe vepruesit e harameve.

Për këtë arsye, sahabët (radijAllahu anhum) ishin të përkushtuar që t'i jetësonin këto kuptime madhështore, siç

[2] Tirmidhiu, nr. 2416. Hadithin e saktësoi shejh Albani te "Es-Sahihah" (946).

transmetohet nga Ebu Seid El Hudrij radijAllahu anhu, i cili kur i shihte rininë thoshte: “Mirë se vini ju për të cilët na porositi i Dërguari i Allahut (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem). Ai na porositi që t’u bëjmë vend nëpër mexhlise dhe t’ua mësojmë (t’ua bëjmë të kuptueshëm) hadithin, sepse ju do të na zëvendësoni pas vdekjes sonë dhe ju jeni ithtarët e hadithit pas nesh.” Po ashtu përcillet se ai i drejtohej të riut dhe i thoshte: “O bir i vëllait tim, nëse dyshon për diçka, më pyet derisa të të qartësohet e të bindesh, ngaqë më e dashur për mua është të largohesh duke qenë i bindur sesa në dyshim.”[3]

Po ashtu përcillet se kur Abdullah ibn Mes’udi (radijAllahu anhu) i shihte të rinjtë duke kërkuar dije thoshte: “Mirë se vini burime të urtësisë dhe kandila në errësirën e natës! Ju keni rroba të vjetra, mirëpo zemrat tuaja janë të reja! Ju nuk i ndaheni shtëpive tuaja dhe jeni borziloku i çdo fisi.”[4]

Janë të shumta porositë e brezave të parë të Islamit drejtuar të rinjve dhe kujdesi i tyre ndaj kësaj faze të jetës. Në këtë punim kam zgjedhur disa porosi të tyre, dhe secilën porosi e kam shpjeguar shkurtimisht.[5]

---

[3] Bejhekiu te “Shu’abul-Iman”, nr. 1610.

[4] Ibn AbdulBerr te “Xhami’u bejan el-I’lm ue fadlihi”, nr. 256.

[5] Shejh AbduRrezzak: “Origjina e këtij punimi është një ligjëratë që e kam mbajtur në Mbretërinë e Bahrejnit, me 13 Xhumadel-Ula, 1435 H, në xhaminë Hamed Kanu, në qytetin El-Muaharrak. Tutje, ajo ligjëratë u transkriptua, dhe unë, pasi që e kontrollova, i shtova në të disa dobi të tjera. Allahu e shpërbleftë me shpërblimin më të mirë secilin që mori pjesë në publikimin e këtij punimi!”

## POROSIA E PARË

Nga Ebu El-Ahues përcillet të ketë thënë: "Ebu Is'hak Amr Es-Sebi'ijj tha:

*"O ju të rinj shfrytëzojeni rininë tuaj, sepse të pakta janë netët në të cilat nuk i lexoj njëmijë ajete. Unë e lexoj suren El-Bekare në një rekat, agjëroj muajt e shenjtë, agjëroj tri ditë nga çdo muaj dhe ditën e hënë e të enjte."* Pastaj lexoi ajetin: "**Dhe shpalli (tregoi) dhuntitë e Zotit tënd**." (Ed-Duha, 11).[6]

### Shpjegim

*"i lexoj njëmijë ajete (brenda natës)"* ka për qëllim përafrimin dhe jo kufizimin. Kuptimi është se ai e përfundon leximin e Kuranit në çdo javë. Përfundimi i tij në çdo javë ishte diçka që bëhej vazhdimisht në mesin e brezave të parë të Islamit.

Po ashtu përcillet nga Amr ibn Mejmun se kur ai takonte ndonjë vëlla besimtar i thoshte: "*Mbrëmë Allahu më ka furnizuar me kaq rekate namaz dhe me kaq e kaq mirësi.*"[7]

Ebu Abdullah El-Hakim pasi që i transmetoi këto dy ngjarje te libri i tij "El Mustedrek" tha: "*Allahu i mëshiroftë Amr ibn Ubejdullah Es-Sebi'ij dhe Amr ibn Mejmun El-Eudij, ngaqë tërhoqën vërejtjen lidhur me ato gjëra që i nxisin të rinjtë për kryerjen e adhurimeve!*"

Në këto dy transmetime përmendet edhe edukimi me anë të shembullit. I riu ka nevojë për një gjë të tillë, në mënyrë që të jetë

[6] Hakimi në "El Mustedrek", nr. 3947.

[7] Hakimi në "El Mustedrek", nr. 3948.

aktiv dhe t'i lehtësohet zbatimi i çështjeve të fesë. Megjithatë, mësuesi duhet t'i kushtojë vëmendje nijetit e synimit të tij (dhe ta korrigjojë atë), në mënyrë që të mos bie në dyfaqësi, e si pasojë t'i asgjësohet vepra.

## POROSIA E DYTË

Hammad ibn Zejd tregon: "Shkuam ta vizitojmë Enes ibn Sirinin (Allahu e mëshiroftë) kur u sëmurë dhe ai na tha: *"O ju të rinj, keni frikë Allahun dhe shikoni mirë se nga kush po i merrni këto hadithe, sepse ato janë prej fesë tuaj*!"[8]

### Shpjegim

Kjo është një porosi shumë madhështore. I riu i cili i qaset kërkimit të dijes fetare dhe mësimit të haditheve, duhet që nxënien e dijes ta bëjë para dijetarëve të besueshëm, që kanë dije të thellë, që kanë kuptim e dije të madhe dhe largpamësi, e jo të marrë dijen nga çdokush. Dijen e merr nga pasuesi i Sunetit i cili është i qëndrueshëm në të.

Ibn Sheudheb (Allahu e mëshiroftë) thotë: "*Vërtet prej begatisë së Allahut ndaj të riut, kur ai fillon ta praktikojë fenë, është shoqërimi i tij me pasues të Sunetit të cilët e drejtojnë kah Suneti.*"

Amr ibn Kajs El-Melaij (Allahu e mëshiroftë) thoshte: *"Nëse e sheh të riun duke mos iu ndarë Ehlu Sunetit dhe Xhematit qysh në fillimin e tij, atëherë shpreso në të. E nëse e sheh së bashku me pasuesit e bidatit, mos shpreso në të, sepse i riu vazhdon sipas çështjes fillestare të tij."*

Ai po ashtu thotë: "*Vërtet, kur i riu qysh në fillim i jep përparësi uljes me njerëzit e dijes, ai gati se ka shpëtuar. E nëse anon tek të tjerët, gati se ka dështuar."*[9]

---

[8] Transmeton El-Hatib El-Bagdadij në "El-Xham'iu li Ahlaki Er-Raui ue Adab Es-Sami'i", nr. 139.

## POROSIA E TRETË

Nga Malik ibn Dinari përcillet të ketë thënë: "*Me të vërtetë mirësia është në rini.*"[10]

### Shpjegim

Kjo porosi e Malik ibn Dinarit (Allahu e mëshiroftë) është një vërejtje madhështore lidhur me rëndësinë e kësaj periudhe të jetës. Ai po këshillon që nëse i riu di ta shfrytëzojë rininë e tij ashtu siç duhet, do të arrijë mirësi të shumta. Pastaj, ajo që ka vepruar gjatë rinisë do të jetë për të si shtyllë, bosht dhe themel i fortë, deri në vdekje, ngaqë me këtë i sjell dobi vetes dhe të tjerëve. E nëse nuk di ta shfrytëzojë ashtu siç duhet, do t'ia humbasë vetes mirësinë e kësaj periudhe dhe bekimin e saj.

Nëse tek i riu mblidhen fuqia e rinisë, koha e lirë dhe pasuria e bollshme, atëherë këto e shkatërrojnë atë. Siç thotë njëri nga poetët:

*Vërtet, rinia, koha e lirë dhe pasuria,*
*e dëmtojnë së tepërmi njeriun.*

Nëse këtyre të triave iu bashkëngjitet edhe gjëja e katërt: fitnet/sprovat e epsheve dhe dyshimeve të shumta, afërsia e tyre tek i riu dhe rrugët e shumta për të rënë në to, atëherë kjo është prej shkatërruesve më të mëdha të tij, nëpërmjet të cilës ai e

---

[9] Të gjitha këto transmetime i përcjell ibn Bettah në "El-Ibaneh El-Kubra" (1/204, nr. 42-44).

[10] Transmeton El-Hatib El-Bagdadij në "El-Xham'iu li Ahlaki Er-Raui ue Adab Es-Sami'i", nr. 673.

dëmton së tepërmi periudhën e rinisë dhe ia humbet vetes mirësinë e bereqetin e saj.

Kjo fjalë e Malik ibn Dinarit tërheq vërejtjen lidhur me bereqetin e madh dhe mirësitë e shumta gjatë kësaj periudhe të jetës- nëse Allahu i jep sukses të riut dhe e ndihmon që ta shfrytëzojë atë në gjëra me të cilat Ai është i kënaqur.

## POROSIA E KATËRT

Zejd ibn Ebi Ez- Zerka tregon: "Doli Sufjan Eth-Theurij ndërkohë që ne ishim duke e pritur te dera dhe na tha:

*"O ju të rinj! Ngutuni ta arrini bereqetin e kësaj dije, sepse ju nuk e dini, ndoshta nuk mund të arrini atë pjesë të saj që e shpresoni. Po ashtu, sillni dobi njëri-tjetrit.*"[11]

### Shpjegim

Qëllimi i fjalëve të tij "*ngutuni ta arrini bereqetin e kësaj dije*" është: shfrytëzojeni rininë tuaj për të arritur dije, sepse kur njeriu moshohet nuk posedon më gjallëri, memorie dhe aftësi për të mbajtur mend dhe për ta përsëritur dijen ashtu sikur që ishte i ri. Shtoja kësaj edhe faktin se njeriu (pas rinisë) ngarkohet me përgjegjësi të shumta, me punë të ndryshme, me angazhime dhe kërkim të dobive, ndërkohë që i riu nuk është i ngarkuar me asnjërën nga këto gjëra. Po ashtu duhet të dihet se faza e rinisë kalon shumë shpejt, siç thotë imam Ahmedi: "*Nuk kam gjetur shembull që e përshkruan rininë më mirë sesa diçka që e kisha në mëngë/dorë e pastaj ra në tokë.*"[12]

*"sepse ju nuk e dini, ndoshta nuk mund të arrini atë pjesë të saj që e shpresoni",* domethënë: ka mundësi që i riu shpreson të arrijë dije të madhe, të mësojë shumë përmendësh e të lexojë libra të ndryshëm dhe gjëra tjera që zakonisht i shpreson i riu, mirëpo nuk i arrin. Megjithatë, nëse ai e lufton veten, kërkon ndihmën e Allahut dhe

[11] Transmeton Ebu Nu'ajm në librin e tij "Hiljetu El-Evlija" (6/370).

[12] Imam Dhehebiu në "Sijer A'lam En-Nubela" (11/305).

përpiqet shumë që ta shfrytëzojë fazën e rinisë, atëherë me lejen e Allahut, do të arrijë mirësi të shumta. Allahu thotë: "**Ata të cilët luftuan (u munduan) për hir Tonin, Në me siguri që do t'i udhëzojmë rrugëve Tona. Me të vërtetë, Allahu është me bamirësit.**" (El-Ankebut, 69).

*"sillni dobi njëri-tjetrit"*- ka nxitje për të rinjtë që takimet mes tyre t'i shfrytëzojnë në dobi ndaj njëri-tjetrit dhe duke përsëritur dijen sipas mënyrës më të mirë.

## POROSIA E PESTË

Përcillet nga Hasen El-Basriu (Allahu e mëshiroftë) se ai i shpeshtonte këto fjalë:

*"O të rinj, kërkojeni ahiretin, sepse kemi parë që shumë prej atyre që e kanë kërkuar ahiretin, së bashku me të e kanë arritur edhe jetën e kësaj bote, mirëpo kurrë nuk kemi parë që dikush ta kërkojë jetën e kësaj bote dhe së bashku me të ta arrijë edhe ahiretin."*[13]

### Shpjegim

Kjo është një vërejtje madhështore nga imam Hasen El-Basriu drejtuar të riut. Preokupimi kryesor i tij të jetë ahireti, të përkushtohet në arritjen e tij dhe ta mbushë kohën me gjëra që e afrojnë te Zoti. Nëse vepron kësisoj, Allahu do t'ia dhurojë edhe hisen që i takon nga jeta e kësaj bote.

Megjithatë, nga këto fjalë nuk duhet të kuptohet që njeriu të braktisë kërkimin e atyre gjërave përmes të cilave e përmirëson jetën e kësaj bote, si: furnizimi, shtëpia, rrobat etj., duke mbetur barrë për të tjerët. Përkundrazi, muslimanin nuk e dëmton asgjë puna dhe lodhja për ta fituar pasurinë, edhe nëse arrin një pjesë shumë të madhe të saj. Mirëpo, ajo çfarë e dëmton atë është kur jetën e kësaj bote e bën preokupim kryesor, synim final dhe vetëm për të mendon. Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ue sel-lem lutej:

[13] Transmeton Bejhekiu në "Kitabu Ez-Zuhd" nr 12.

*"O Allah, mos e bëj dynjanë preokupimin tonë kryesor dhe gjënë e vetme për të cilën mësojmë e mendojmë!"*[14]

Dhe ai sal-Allahu alejhi ue sel-lem tha: *"T'i lësh pasardhësit e tu të pavarur, është më mirë se sa t'i lësh të varfër duke ua shtrirë dorën njerëzve."*[15]

Kush e ka synim dhe brengë kryesore ahiretin, Allahu ia bashkon të gjitha punët e çështjet dhe dynjaja i vjen përkundër dëshirës së saj. Ndërsa, kush e ka synim kryesor jetën e kësaj bote, Allahu ia vendos varfërinë mes dy syve dhe nga dynjaja i vjen vetëm aq sa Ai ia ka shkruar.

---

[14] Tirmidhiu nr. 3502. Hadithin e ka vlerësuar si hasen shejh Albani në "El-Kelimu Et-Tajjib", nr. 226.

[15] Buhariu nr. 1295 dhe Muslimi nr. 1628.

## POROSIA E GJASHTË

---

Ukbe ibn Ebi Hakim tregon: "Ne uleshim tek Aun ibn Abdullah dhe ai na thoshte:
*"O ju të rinj! Kemi parë të vdesin edhe të rinjtë. Çfarë i ndodh bimës kur tek ajo arrin drapri?"* Pastaj e prekte mjekrën e tij."[16]

---

### Shpjegim

Qëllimi i tij me këto fjalë është: kush e arrin këtë moshë, i është afruar koha e korrjes, sepse kur bima të piqet plotësisht korret, po ashtu edhe atij që është pjekur i është afruar koha e vdekjes. Ai ua përmendi këtë gjë për të ua tërhequr vërejtjen, në mënyrë që njeriu të mos mashtrohet kur i sheh disa njerëz që u është dhënë jetë e gjatë, sepse shumë njerëz mashtrohen kur i shohin disa të tjerë me jetë gjatë dhe mendojnë se edhe ata do të jetojnë aq. Kështu, ata tregohen të pakujdesshëm në shumë çështje të tyre, duke i shtyrë veprat për më vonë. Siç thuhet:

*Dikush jeton gjatë dhe i mashtron të tjerët,*
*duke bërë të harrohen të rinjtë që kanë vdekur.*

Fjalë të ngjashme me këto përcillen edhe nga Hasen El-Basriu. Një ditë prej ditësh u tha atyre që ishin ulur me të, në mesin e të cilëve kishte pleq dhe të rinj: *"O ju pleq! Çfarë pret bima kur të piqet?" Ata i thanë: "Korrjen." Pastaj tha: "O ju të rinj! Ndodh që bima të sëmuret para se të piqet."*[17]

---

[16] Transmeton Ibn Ebi Ed-Dunja në "El-U'umur ue Esh-Shejb", nr. 42.
[17] Transmeton Bejhekiu në "Kitabu Ez-Zuhd", nr. 500.

Andaj, muslimani duhet të jetë në gjendjen që përcillet në ether (nga ibn Umeri): *"Kur të arrish mbrëmjen, mos e prit mëngjesin dhe kur të arrish mëngjesin, mos e prit mbrëmjen."*[18]

Ibn El-Xheuzij (Allahu e mëshiroftë) thotë: "*Pasi që njeriu nuk e di se kur do ta befasojë vdekja, e ka për detyrë të përgatitet dhe të mos mashtrohet me rininë dhe shëndetin, sepse më së paku vdesin pleqtë, ndërsa më së shumti të rinjtë. Për këtë arsye, janë të rrallë ata që e arrijnë pleqërinë.*"[19]

Këtë e shohim edhe në jetën e përditshme. Nëse hedhim një sy mbi familjet e ndryshme, do të vërejmë se ata që kanë arritur jetë të gjatë janë të paktë dhe se shumica kanë vdekur gjatë rinisë apo fëmijërisë.

---

[18] Buhariu (6416) nga Abdullah ibn Umeri (radijAllahu anhuma) si fjalë të tij.
[19] "Sajdu El-Hatir" (f. 240).

## POROSIA E SHTATË

Kabus ibn Ebi Dhabjan tregon: “Një ditë prej ditësh e falëm namazin e drekës prapa Ebu Dhabjanit, dhe të gjithë ishim të rinj nga lagjja, me përjashtim të muezinit i cili ishte i moshuar. Kur ai dha selam, u kthye drejt nesh dhe filloi t'i pyeste (me radhë) të rinjtë: “Kush je ti? Kush je ti?” Kur përfundoi, në formë motivimi, inkurajimi dhe stimulimi për ta, tha:

*“Me të vërtetë, çdo të dërguari shpallja i ka ardhur duke qenë i ri ne moshë; dhe më adekuati për t’iu dhënë dija është i riu në moshë.”*[20]

### Shpjegim

Me këto fjalë ai ua tërhoqi vërejtjen në mënyrë që ta shfrytëzojnë mirësinë dhe bereqetin e periudhës së rinisë dhe se kjo periudhë e jetës është një mundësi madhështore për pasurim me dije, duke e shfrytëzuar gjallërinë dhe fuqinë që ka njeriu gjatë saj.

[20] Transmeton Ebu Hajtheme në “Kitabu El-Ilm” (nr. 80).

## POROSIA E TETË

Imam Ahmedi përcjell në librin e tij "El-Uera'u" nga AbdulUehhab Eth-Thekafij të ketë thënë: "Një ditë prej ditësh doli Ejjub Es-Sahtijanijj dhe na tha:
*"O ju të rinj, mësoni zanate, në mënyrë që të mos keni nevojë të shkoni te dyert e këtyre*!" Pastaj i përmendi disa persona që i urrente."[21]

### Shpjegim

Qëllimi i fjalëve të tij është që i riu, së bashku me kërkimin e dijes, të merret me ndonjë zanat, me anë të të cilit fiton të ardhura, të cilat pastaj i shpenzon për vete dhe më vonë për gruan e fëmijët e tij, dhe të mos bëhet barrë mbi të tjerët, e që kur të rritet në moshë, të mos ketë nevojë të shkojë te njerëz të ndryshëm për të kërkuar ndihmë. Risku më i bereqetshëm, më i dobishëm dhe më i mirë (më hallalli), është ai të cilin njeriu e fiton nga puna e vet.

[21] "Kitab El-Uera'i" (nr. 94).

## POROSIA E NËNTË

Xha'fer tregon: "Thabit El-Bunanij (Allahu e mëshiroftë) erdhi tek ne, ndërkohë që ishim ulur në drejtim të Kibles dhe na tha:
"*O ju të rinj, më penguat nga bërja sexhde për Zotin tim.*"
Thabit El-Bunanij e kishte shumë të dashur namazin."[22]

### Shpjegim

Me këto fjalë, ai (Allahu e mëshiroftë) aludon në atë që disa të rinj takohen dhe grumbullohen në xhami, pastaj këtë takim me shokë në xhami e shfrytëzojnë në gjëra dytësore dhe të parëndësishme, ndërkohë që afër tyre është dikush që ka ardhur në xhami për ta adhuruar Allahun, për t'u qetësuar në namaz e për t'u përulur në të. Kështu, ata e pengojnë atë gjatë namazit. Pra, as nuk e shfrytëzojnë qëndrimin në xhami për adhurim dhe përmendje të Allahut e as nuk i lënë rahat të tjerët që kanë ardhur në xhami për t'u angazhuar tërësisht me adhurim.

Për këtë arsye, i riu ka nevojë t'i kushtojë vëmendje shenjtërisë së xhamisë dhe pozitës së atyre që janë brenda saj, në mënyrë që të mos i shqetësojë njerëzit me biseda të parëndësishme, duke i penguar nga adhurimi, qetësia dhe përulja në namaz. Aq më tepër kur në kohën tonë janë shpikur mjete të ndryshme të komunikimit, të cilat i riu i bartë në xhep, dhe ndodh t'i pengojë njerëzit brenda në xhami me zilet e telefonit, apo duke bërë biseda telefonike etj. Kjo gjë i shqetëson njerëzit gjatë faljes, duke bërë që ata të kenë mungesë të rehatisë dhe qetësisë (gjë e cila kërkohet gjatë faljes së namazit).

[22] Transmeton Ebu Nu'ajm në "Hiljetu El-Eulija" (2/322).

## POROSIA E DHJETË

Muhamed ibn Sukah tregon: "Takova Mejmun ibn Mihran dhe i thash: "Allahu të zgjattë jetën!" Ndërsa, ai më tha: "*Kjo është përshëndetja e të rinjve. Thuaje selamin!*" Domethënë: Përshëndet me selam.[23]

### Shpjegim

Përcillet nga i Dërguari (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) të ketë thënë: "**Kush ju flet para se të fillojë me selam, mos ia ktheni**!"[24]

Thënia e tij: "*Kjo është përshëndetja e të rinjve*" do të thotë se disa të rinjve u duket e dashur ndonjë lloj i përshëndetjes, duke menduar se ajo është përshëndetja më e bukur kur takohen me vëllezërit apo me shokët e tyre. Dhe si pasojë, ata e braktisin dhënien e selamit dhe përdorin disa përshëndetje të cilat u pëlqejnë atyre. Kështu, ndodh që të kufizohen tek to dhe e lënë anash selamin, apo ndodh që selamin ta japin pas tyre.

[23] Transmeton Ebu Nu'ajm në "Hiljetu El-Eulija" (4/86).

[24] Përcjell ibn Es-Sunnij te "A'melul-jeumi uel-lejleti" nr. 214. Shih dhe "Es-Sahiha" (816).

## POROSIA E NJËMBËDHJETË

Ebu El-Melih tregon: "Një ditë gjersa ishim rreth Mejmun ibn Mihran, ai na tha:
*"O ju të rinj, shfrytëzojeni fuqinë e rinisë dhe gjallërinë tuaj në bindje ndaj Allahut*!" Pastaj iu drejtua pleqve dhe iu tha: "*O ju pleq, deri kur më?!"*[25]

## Shpjegim

Ai porositi që ta shfrytëzohet fuqia e rinisë dhe gjallëria e saj në bindje ndaj Allahut të Lartësuar dhe në gjëra që afrojnë tek Ai.

Pastaj, iu drejtua pleqve duke iu thënë: "*Deri kur më?!",* që do të thotë: Çfarë po prisni që nuk po e shfrytëzoni jetën tuaj në bindje ndaj Allahut të Madhërishëm.

[25] Transmeton Ebu Nu'ajm në "Hiljetu El-Eulija" (4/87).

## POROSIA E DYMBËDHJETË

El-Firjabij tregon se Sufjan Eth-Theurij (Allahu e mëshiroftë) pasi që e përfundonte namazin, kthehej në drejtim të të rinjve dhe u thoshte:

"*Nëse nuk faleni sot, atëherë kur*?!"[26]

### Shpjegim

Në këtë porosi, Sufjani i këshilloi të rinjtë më një këshillë madhështore, i këshilloi për ta shfrytëzuar rininë e tyre në bindje ndaj Allahut, sepse nëse i riu nuk e shfrytëzon periudhën e rinisë në kryerjen e sexhdeve për Allahun, atëherë ka të ngjarë që në të ardhmen të dobësohet e të futet në një periudhë të jetës gjatë të cilës ka dëshirë të madhe të bëjë sexhde, mirëpo nuk mundet ose për shkak se e lëshojnë fuqitë trupore ose për shkak të ndonjë sëmundjeje. Andaj, për këtë arsye iu tha: "*Nëse nuk faleni sot, atëherë kur?!*"

[26] Transmeton Ebu Nu'ajm në "Hiljetu El-Eulija" (7/59).

## POROSIA E TREMBËDHJETË

---

Rabiah ibn Kulthum tregon: "Një ditë prej ditësh Hasen El-Basriu shikoi në drejtim tonin, dhe ne ishim të rinj që e kishim rrethuar, dhe na tha:

*"O ju të rinj, a nuk po përmalloheni për hyritë?!"*[27]

---

### Shpjegim

Kjo është një vërejtje e mrekullueshme nga imam Hasan El-Basriu (Allahu e mëshiroftë), me të cilën e përkujton të riun lidhur me begatitë e Xhenetit dhe kënaqësitë e gëzimet e tij, në mesin e të cilave janë edhe hyritë, në mënyrë që nëpërmjet kësaj të ripërtërihet tek ai gjallëria dhe përmallimi për Xhenet dhe kënaqësitë e tij. Kur kjo zë vend te zemra e të riut, e shtyn drejt përpjekjes së madhe për punët e ahiretit – nëse Allahu i dhuron sukses. Siç thotë Allahu i Lartësuar: "**Sa për atë që dëshiron botën tjetër dhe përpiqet për të me gjithë shpirt e duke qenë besimtar, përpjekja e tij do të shpërblehet**." (El-Isra, 19).

---

[27] Transmeton Ibn Ebi Ed-Dunja në libri i tij "Sifetu El-Xhenneh" nr. 312.

## POROSIA E KATËRMBËDHJETË

Përcillet nga Hasen El- Basriu të ketë thënë:
*"O ju të rinj, keni kujdes nga zvarritja e punëve dhe thënia: "Në të ardhmen do të veproj, në të ardhmen do të veproj!"*[28]

### Shpjegim

Zvarritja është defekti kryesor i cili i ka dëmtuar shumë të rinj. Disa të rinj thonë: "Më vonë do të pendohem, më vonë do të jem i rregullt në namaz, më vonë do të sillem mirë me prindërit etj." Kështu, nuk ndërmarrin asgjë dhe nuk e shfrytëzojnë kohën e rinisë, mirëpo gjërat i lënë për më vonë e i zvarritin.

Kur shpirti e nxit dhe e inkurajon për t'u penduar e për t'u falë rregullisht, atij i shfaqet ky defekt dhe e largon nga kjo mirësi. Kësisoj, ai vazhdimisht i vonon e zvarrit gjërat, derisa t'i ikë bereqeti i rinisë dhe shfrytëzimi i kohës me vepra të mira.

Madje, ndodh që disa e shtyjnë pendimin për më vonë, në një moshë të caktuar të jetës, mirëpo vdekja i befason para se ta arrijnë atë moshë.

[28] Transmeton Ibn ebi Dunja në "Kisaru El-Emel", nr. 212.

## POROSIA E PESËMBËDHJETË

Hafsa bint Sirin ka thënë:
*"O ju të rinj, përpiqumi fort në vepra sa jeni të rinj, sepse pasha Allahun, kam parë që veprat kryhen vetëm në rini!"*[29]

### Shpjegim

Qëllimi me fjalët: "*Kam parë që veprat kryhen vetëm në rini!*" ishte: periudha e rinisë është prej më të rëndësishmeve dhe është periudha e mirësisë, nëse të riut i jepet sukses nga Allahu në shfrytëzimin e saj; e nëse tregohet i shkujdesur në shfrytëzimin e kësaj periudhe dhe kohën e rinisë e çon pas kënaqësive, epsheve dhe tekave të shpirtit, e veçanërisht harameve – Allahu na ruajt – duke iu dukur gjëra të ëmbla, atëherë le ta dijë se e ka dëmtuar së tepërmi rininë dhe të ardhmen e vet. Siç thotë poeti:

*"Teka, që në rini ishin të ëmbla për vepruesit e tyre,*
*mirëpo, në pleqëri u shndërruan në ndëshkim për ta."*

Tekat dhe epshet e shpirtit ishin të shijshme në rini dhe vepruesi i tyre i shihte si të ëmbla, mirëpo kur arriti një moshë, gjeti ndëshkim për to, për shkak të rezultateve të këqija që rrjedhin prej tyre.

Rinia është një periudhë shumë e rëndësishme në jetën e njeriut, të cilën ai duhet ta shfrytëzojë ashtu siç është më së miri, duke e luftuar veten dhe duke u përpjekur shumë që të mos i ikë mirësia dhe bereqeti i saj. Po ashtu, ai duhet të kërkojë ndihmën e Allahut

[29] Transmeton El-Meruezij te "Muhtesar Kijam El-Lejl" (f. 49).

dhe suksesin e Tij, e t'ia kujtojë vetes se Ai do ta pyesë për këtë periudhë të jetës, Ditën kur do ta takojë Atë.

***

Kjo është ajo që mund të mblidhja lidhur me këtë temë. E lus Allahun Bujar, Poseduesin e Arshit Madhështor, me emrat e Tij të bukur dhe cilësitë e Tij të larta, që të na japë sukses drejt fjalëve dhe veprave që Ai i do e me të cilat është i kënaqur. Po ashtu e lusim Allahun që të mos na lërë të mbështetemi te vetët tona, as sa një përpëlitje e syrit, dhe të na udhëzojë në rrugën e drejtë! Salatet dhe selamet e Allahut qofshin për të Dërguarin tonë Muhamedin, për familjen e tij dhe për të gjithë shokët e tij!